**E Drejta Historike e Luginës për Liri!**

Lugina e Preshevës, si nocion gjeografik dhe politik që përfshinë komunat Shqipëtare, ende të mbetura nën okupimin e Serbisë, kanë të drejtën historike, gjeografike, etnike-kombëtare, juridike, politike, ekonomike etj, që të aspirojnë Lirinë. Liri që nënkupton Bashkim me trungun amtarë- Kosovën, pjesë e së cilës ishte historikisht, politikisht( para okupimit serbë), gjeografik, etnik-kombëtar, juridik etj. Këtu do trajtohet vetëm nga koha e pushtimit serbë, e jo më përpara!
Në vitin 1863-1865, ndërtohet nga Perandoria Osmane, rruga e quajtur "Xhadeja e re e Mithat Pashait", e cila kalonte nga Vranja, Bujanovci, Presheva dhe kalonte për në Grykë të Vardarit.
Perandoria Osmane, në vitet 1866-1869, u dëshmu që ishte afër rënijes së saj, ndërsa në anën tjetër tashmë në vendet sllave të Ballkanit kishte fillu të shpërthenin idetë nacionaliste të frymëzuara nga Revolucioni Francez i 1789.
Traktati i Vëslaut, i cili u lidh në mes Serbisë dhe Greqisë, më 26 korrik 1867, që ishte përfaqësu nga Ministri grek Petros Zanos dhe ministri serbë Jovan Ristiq, Milan Petronijeviq dhe Ilija Garashanini. Ky njihet edhe si traktati i parë ballkanik kundër Perandorisë Osmane, që do përfshiheshin në luftë tokësore kundër saj. Princi Serbë Mihal Obrenoviqi kërkoi në marrëveshje që të merrte Bosnje dhe Hercegovinën, "Serbinë e Vjetër"( që përfshinë edhe Kosovën, dhe Maqedoninë pra nga Drini, deri në lumin Iskra në Bullgari!). Grekët kërkuan që të përfshinin Thesalin, Epirin, Maqedoninë në mes Thesalisë dhe Detit, Thrakën dhe malet Ballkan, e që ky propozim u pranu në fund.
Ndërsa më 28 shkurt 1868, këto dy vende nënshkruan edhe një konventë ushtarake, mirëpo më 10 qershor 1868, mbreti i Serbisë, ishte vrarë, e nga kjo mbarrëveshjet mbetën në letër!
Mirëpo me shpërthimin e luftës ku Serbia shpalli pavarësinë mët 30 qershor 1876 në luftë kundër Perandorisë Osmane. Forcat Serbe u shkatërruan keqa, mirëpo pastaj më 13 dhjetor 1877 dhe 5 shkurt 1878 u rigrupuan forcat serbe, të mbështetura edhe nga Rusia, si dhe 3 mars 1878, që iu bashku edhe Mbretëria e Malit të zi, derisa Rusia luftonte kundër Perandorisë Osmane nga 24 prill 1877 deri më 3 mars 1878, në kaukaz edhe në Ballkan( ku kishte përfshirë edhe Bullgarinë, Rumaninë, Malin e Zi dhe Serbinë)!
Në këtë fazë ndodhi tragjedia, ngaqë tashmë trupat osmane pësuan humbje, ndërsa forcat serbe morën Nishin, Pirotin, Leskocin dhe Vranjën. Kryengritja bullgare, lufta e Malit të Zi dhe në anën tjetër lufta ruso-turke, shkaktoi Krizën e Madhe Lindore të vitit 1875-1878. Edhe pse Mali i zi, nën mbështetjen e Rusisë, i kishte shpallur luftë Perandorisë Osmane, që më 1 korrik 1876.
Mirëpo derisa zhvillohej lufta Ruso-turke( dmth 1 javë pas fillimit të saj), Austro-Hungaria me Rusinë, bëri një marrëveshje të fshehtë, më 8 korrik 1876, e njohur si Marrëveshja e Reichstadt të Bohemisë, për të rregullu-coptu gadishullin Ballkanik sipas interesave të Fuqive të Mëdha. Me këtë marrëveshje për herë të parë, nga Fuqitë e Mëdha, u trajtu- gjymtu Çështja Shqipëtare, Rusia tërësisht mohonte këtë, ndërsa Austro-Hungaria plotësisht kundërshtonte këtë. Ndërsa më 15 janar 1877, Rusia u detyru të hynte në Marrëveshje sekrete me Austro-Hungarinë, e njohur si Marrëveshja e Budapeshtit, ishte mbi platformën e Marrëveshjes së Reichstadt, e që u plotësu edhe

me një marrëveshje shtesë të 18 mars 1877, ku theksohej që Austro-Hungaria do qëndronte neutrale në luftën Ruso-Turke, e si shpërblim do mund ta pushtonte Bosnjën dhe Hercegovinën, ndërsa Sanxhaku i Novi Pazarit do përcaktohej me një marrëveshje të veçantë. Ndërsa Austro-Hungaria, zotohej të mos e prekte Serbinë, Rumaninë, Bullgarinë dhe Malin e Zi, të cilat Rusia i kishte si territore të influencës së saj. Ndërsa do shembej plotësisht Perandoria Osmane, thuhej që do bëheshin të pavarura Bullgaria, Rumania dhe Shqipëria. Kjo luftë mbaroi me gjunjëzimin e Perandorisë Otomane, e që u nënshkru Traktati i Shën Stefanit më 3 mars 1878.
Traktati i Shën Stefanit, në nenin 1, trajtonte Malin e Zi, që i jepej Nikshiqi, Podgorica dhe Tivari, ndërsa nenin 2 i njihej pavarsia e Malit të Zi. Në nenin 3 i jepeshin Serbisë qytetet si Nishi, Leskoci dhe e ashtuquajtura Serbia moraviane dhe do bëhej shtet i pavarur( Vllasinë, Vushtrri, Mitrovicë) - shih fig 1. Neni 6, rregullonte Bullgarinë si vasale të Perandorisë Osmane, me qëveri krishtere, që do përfshinte territorin nga Danubi, malet Ballkan, përgjat maleve të vjetra( Stara Planina), Sofjen, Pirotin, Vranjën me luginën e Moravës,( dmth ku përfshihet edhe Luginën e Preshevës), Thrakën veriore, pjesën e Thrakës Lindore afërsisht tërë Maqedoninë -shih fig 2.
Nga ky zgjerim i Rusisë, sidomos duke shtri influencën e saj në Ballkan, ishte shumë e pakënaqur sidomos Britania e Madhe, e që kryeministri i saj Benjamin Disraeli kishte reagu. Edhe Serbia kishte shfaqur frikën nga Bullgaria e Madhe, që mund t'i dëmtonte interesat e saj në territoret e mbetura të Perandorisë Osmane. Rumania ishte shumë e dëshpëruar, po ashtu edhe Austro-Hungaria ishte e dëshpëruar që nuk përfitoi Bosnje dhe Hercegovinën. Ndërsa territoret tjera Shqipëtare mbetën ende nën Perandorinë Osmane,e hapësira të mëdha ishin okupu tashmë. Për këto arsye fuqitë e mëdha kërkuan të mblidhej një kongres, ku do rishikohej Traktati i Shën Stefanit- ky kongres do quhej Kongresi i Berlinit e nga do dal edhe Traktati i Berlinit.
Konferenca Ndërkombëtare e Londrës, e nënshkruar në një protokoll, në mars 1877, fare nuk e trajtoi çështjen Shqipëtare si komb i veçantë! Ky protokoll rregullonte bullgarinë, e cila përfshinte edhe territoret Shqipëtare si krahinat e Kaçanikun, Tetovën, Gostivarit, Kërçovës, Dibrës deri në Drin.
Shqipëtarët edhe pse shumë kryengritje kishin bërë, madje edhe në Luginë të Preshevës në vitet 1843, e më pas po ashtu, nuk ishin të organizuar mirëfilli për Çlirim Kombëtar, por më shumë bënin lloj kryengritjesh, madje edhe duke kërku bashkimin e Vilajeteve Shqipëtare brenda Perandorisë Osmane!
Ndërsa Komiteti i Janinës u formu në maj 1877, në krye të të cilit ishte Abdyl Frashëri, ku biseduan me Greqinë, që të krijonin aleancë- e cila nuk u arritë shkaku i qëllimeve ekspansioniste greke. Nga ky komitet, lind edhe idea për Çlirim të Kombit Shqipëtar- e që jo pak nga turkofilët u kundërshtu!
Ndërsa në 18 dhjetor 1877, në Stamboll, u kriju Komiteti Qendror për Mbrojtjen e të Drejtave të Kombësisë Shqiptare- shkurt quhej Komiteti i Stambollit, kërkonte sërish një shtet Shqipëtarë nën vasalitetin e Sulltanit- derisa Greqia tashmë ishte nga 1832 si shtet i pavarur, kurse 1867 asnjë ushtar turk nuk mbeti në Serbi.
Ndërsa më 10 qershor 1878, formohet Lidhja e Prizrenit, në të cilin u miratu Kanuni-Akti i Vendimeve( Kararnameja) dhe Urdhëresa ( Talimati), më 17 qershor 1878.
Neni 1 i Kararnamesë, theksonte se qëllimi i Lidhjes së Prizrenit ishte mbrojtja e tërësisë tokësore të Perandorisë Osmane. Në nenin 2 thuhej që Lidhja e Prizrenit do e shihte si armik çdokë që do përpiqej ta dobësonte autoritetin e qeverisë osmane! Ndërsa

në nenin 6, thuhej që Lidhja e Prizrenit kundërshtonte vetëm lëshimin e tokave Bullgarisë, Serbisë dhe Malit të Zi. Në nenin 14, Lidhja e Prizrenit e veshte veten me autoritete që e dobësonin autoritetin e qeverisë së Perandorisë Osmane.
Ndërsa më 13 qershor deri më 13 korrik 1878, u mbajt Kongresi i Berlinit, ku përfaqësoheshin Fuqitë e Mëdha: Britania e Madhe, Rusia, Franca, Austro-Hungaria, Italia, Gjermania dhe Perandoria Osmane, si dhe 4 shtetet ballkanike Greqia, Serbia, Romania dhe Mali i zi, ndërsa Shqipëtarët nuk përfaqësoheshim, porse dërguan me dhjetra peticione. Edhe Bullgaria ishte përjashtu nga përfaqësimi edhe pse Rusia këmbëngulte për të! Njëashtu as Maqedonia nuk përfillej! Në Kongresin e Berlinit nuk u morën parasysh aspak të drejtat e popujve, por u sheshuan interesat e Fuqive të Mëdha, ku Britania, Austro-Hungaria tentonin ta minimizonin influencën ruse në Ballkan, kurse Gjermania e mbështeste Austro-Hungarinë, ndërsa Francës i interesonte vetëm izolimi i Gjermanisë, kurse Italia dëshironte zvogëlimin e influencës së Austro-Hungarisë.
Në Traktatin e Berlinit në nenin 1, theksohej Bullgaria nën vazalitetin e Sulltanit, me qeverisje të krishtere dhe milici kombëtare, ndërsa në nenin 2, definohej territori i saj, i cili ishte dukshëm më i vogël, përfshinte afërsisht territorin e sotëm që ka- pra nuk e përfshinte Luginën e Preshevës dhe as territore të tjera Shqipëtare! Në nenin 26, i njihej Pavarësia Malit të zi, ndërsa në nenin 27 siguroheshin vetëm liritë fetare në Malin e Zi. Në nenin 28 Malit të zi definohej vija kufitare, ku përfshiheshin edhe territoret Shqipëtare. Në nenin 29, përmendej tivari që i jepej Malit të zi! Ndërsa në nenin 35 rregulloheshin të drejtat fetare dhe politike nën Serbi, ndërsa në nenin 36 kufizohej territori i shtetit serbë, që përfshinte mes tyre deri në malet e Kopaonikut, në malet Merdar mes lumit Ibër dhe Sitnica,… pastaj dalja në Medvegjë…, që sërish mbetej e Lirë Lugina e Preshevës( përjashto Medvegjën) nga okupimi i Serbisë, ndërsa kufiri ishte tek mali Shën Ilia! Ndërsa në nenin 39, trajtohej çështja e pronësisë së muslimanve në territoret e okupuara nga Serbia, ndërsa askund aspak nuk trajtohet çështje të Shqipëtarve!
Në Kongresin e Berlinit, krahina e Vranjës, Nishit, iu dhanë Serbisë, derisa me Traktatin e Shën Stefanit ato i ishin premtu Bullgarisë së Madhe, madje iu dha edhe Medvegja, deri afër Bujanocit ( tek Mali Shën Ilia)!
Nga ky rast niset të rrjedhë koha, prej kur ishte pushtu nga Serbia komuna e Medvegjës.
Shqipëtarët që shpërnguleshin nga shteti serbë, në vitet përpara Kongresin të Berlinit, cilësoheshin si turq, madje edhe nga faktori ndërkombëtarë, regjistroheshin si musliman! Këta nga Sanxhaku i Nishit, Leskocit, Prokuples, Vranjës etj shpërnguleshin plotësisht, duke ushtru plotësisht akt gjenocidi, spastrimi etnik( prej nga edhe lindën këto nocione e institucione juridike)! Refugjatët e shpërngulur një pjesë kaluan nëpër Luginë për të vazhdu ikjen për në Turqi, e ca u vendosën nëpër Luginë apo në pjesët tjera të Trojeve Shqipëtare!
Nga viti 1878 deri 1912, Serbia nuk okupoi më territore- por gjatë tërë kësaj kohe, nixste, financonte Shqipëtarë për kryengritje kundër Perandorisë Osmane, që maksimalisht të dobësoheshin forcat luftarake Shqipëatare, që në një të ardhme pastaj të arrinte të okuponte territoret tonë më me lehtësi-gjë edhe siç ndodhi realisht!- shih fig 4. Gjatë kësaj periudhe Shqipëtarët zhvillonin kryengritje kundër Perandorisë osmane! Në Trojet tona( Shqipëtare), vetëm në vitet 1896-1897 e këndej, filluan

Lëvizjet për autonomi, pasiqë në Ballkan kishin mbetur vetëm Shqipëtarët dhe çështja e Maqedonve, ishte po ashtu e njejtë, si në arenën rajonale ashtu edhe botërore, pasiqë fqinjët tentonin të coptonin për vete, sa më shumë që mundnin nga këto territore. Derisa tashmë njihet që në Trojet tona, filloi rilindja kombëtare në vitet e 80 të shekullit të XIX, e veçmas kjo u kristalizu gjatë viteve 1905 derisa kulmoi me Shpalljen e Pavarsisë së Shqipërisë Londineze.
Periudha në mes viteve 1878 deri 1912, në Trojet tona Shqipëtare, u zhvilluan me qindra e qindra kyrengritje kundër Perandorisë Osmane, që nga gusht-shtator 1878, menjëherë filluan konfrontimet ushtarake. Derisa edhe në Janar 1879, bëhej mbrojtja e Prevezës, që po ashtu nga Kongresi i Berlinit, Perandoria Osmane ia falte Greqisë! Ngaqë edhe Perandoria Osmane tentonte me forcën ushtarake, t'ia falte tokat Shqipëtare si Plavën, Gusinë, Grudën, Hotin, Kelmendin etj Malit të Zi ( Tetor 1879-janar 1880), të njejtin fat pati edhe Ulqini gjatë gusht-nëntor 1880, për t'ia dhënë-dorëzu Malit të zi, beteja e Slivovës( 1881), Besëlidhja Shqiptare e vitit 1897, Lidhja e Pejsës, kryengritja Shqiptare e 1904, Komiteti për Lirinë e Shqipërisë dhe lufta e armatosur e çetave 1905-1908, revolucioni xhonturk si dhe kundër-revolucioni, kryengritjet Shqipëtare të viteve 1909, e pasuar me kryengritjen e 1910 po ashtu edhe në kryengritjen e përgjithshme të vitit 1912 etj. E që në të gjitha këto përpjekje, edhe Shqipëtarët e Luginës së Preshevës ishin përfshi.
Lugina e Preshevës, pra Presheva dhe Bujanoci, mbetën deri më Luftën e parë Ballkanike nën okupimin e Perandorisë osmane, tashmë Medvegja ishte nën okupimin serbë që nga Kongresi i Berlinit!
Derisa në 29 shtator 1911, Italia i kishte shpall luftë Perandorisë Osmane në Libi( që ishte territor i okupuar), po ashtu edhe ishujt Dodekanez i kishte pushtu tashmë Italia, në rrethana të këtilla të favorshme, s'do e linin t'i humbiste, pa e shfrytëzu edhe sllavët e jugut për interesat e veta. Lidhja Ballkanike, u bë, me marrëveshje sekrete në mes të Greqisë që i propozoi Bullgarisë që në tetor 1910, ndërsa gjatë luftës Italo-Osmane, në shtator 1911 filluan negociatat mes Bullgarisë dhe Serbisë, që u nënshkru në 29 shkur dhe më 13 mars 1912 nga monarkia Bullgare, respektivisht ajo serbe, mirëpo marrëveshja mes Bullgarisë dhe Greqisë u realizu javën e fundit të shkurtit 1912, e që u nënshkru më 29 maj 1912, edhe mbreti i Malit të Zi, Nikolla, i shtyrë nga propozimi për ndihmën ruse, që pranë mesit të prillit 1912 nënshkroi marrëveshje me Bullgarinë, derisa marrëveshjen me Serbinë e kishte më të vështirë, e që u arrit në fund të majit 1912 me ndërmjetësimin e zyrtarve bullgar, me këtë njihet edhe si formim i Lidhjes së ballkanit. Lidhja Ballkanike mes vete nënshkruan edhe një konventë ushtarake sekrete kundër Perandorisë Osmane( gjë që realisht ishte më e dëmshme për Trojet Shqipëtare sesa për Perandorinë Osmane)!
Në tetor 1912, derisa Perandoria Osmane e pa me vonesë organizimet-aleancat e Lidhjes Ballkanike, iu imponu të pranonte paqe me Itali, e këtë e nënshkroi më 18 tetor 1912, në Lozan të Zvicrrës.
Edhe ne, Shqipëtarët, e shfrytëzuam këtë rast, por jo në kohën e duhur( u nis përpara vendeve tjera ballkanike dhe në çastin që e nisën luftën vendet tjera sllave të Ballkanit, shumica e Luftëtarve Shqipëtarë, ishin kthy nëpër shtëpitë e tyre!). Kryengritja shpërtheu më 7 mars 1912, derisa dy batalione turke bashkë me ministrin truk kalonin nga Peja për në Gjakovë, u sulmuan nga Shqipëtarët, afër fshatit Strellc. Derisa kjo kryengritje u zgjeru, derisa nga 31 maj-qershor 1912, ndodhi Kryengritja e

Përgjithshme edhe në të gjitha Trevat tjera, mes tyre edhe në Luginën e Preshevës, por edhe në Vilajetet tjera Shqipëtare. Derisa u çliruan territore të shumta Shqipëtare, nga thundrra osmane gjatë korrikut 1912 Qeveria e Stambollit, tradhëtoi palën Shqipëtare, duke pranu kinse marrëveshje, ku do i plotësoheshin kërkesat Shqipëtare derisa luftimet çuan edhe në Çlirimin e Kryeqytetit të Shqipëtarve ( Shkupit) më 11 gusht 1912. Më 18 gusht 1912, u firmos, një marrëveshje Shqiptaro-turke, e që edhe këtë marrëveshje autoritetet turke e shtrembëruan duke e mashtru palën Shqipëtare! Kryengritësit Shqipëtar, pas marrëveshjes, u kthyen nëpër shtëpitë e tyre, ndërsa Ushtri të Rregullt Shqipëtare, nuk kishte, madje as nuk kishte mendime për një organizim serioz të tillë!( ushtri të vogël, që nga Lidhja e Prizrenit pretendohej, madje edhe vullnetare!).
Serbët dhe Malazezët, tashmë edhe historiografia jonë, flet hapur, qartë madje edhe me emra dhe mbiemra konkret, që kishte nxitur shpërthimin e parakohshëm të Kryengritjes Shqipëtare të vitit 1912, me qëllim të shterrjes së forcës luftarake të Kombit Shqipëtarë, si dhe dobësimit sa më të madh të forcës ushtarake të Perandorisë Osmane, duke e ruajtur pastaj për vete këto vende( sllavët e Ballkanit),që ta korrnin fitoren( në aspektin ushtarak, sllavët vërtetë ia arritën ta realizonin këtë skenar)!-shih Fig 5.
Lufta e Parë Ballkanike, shpërtheu më 8 tetor nga Mali i zi, më 17 tetor Serbia dhe Bullgaria, kurse më 18 tetor edhe Greqia. Derisa Shkupi, më 16 tetor 1912, iu ishte dorëzu Fuqive të huaja.
Mbreti Serb, Pjetri, pasi kishte dhën armë për popullsinë serbë, si në Kosovë, Iliridë( Maqedoni), kishte shpallur edhe një dekret ku thërriste që ushtrisë serbe që t'i bashkoheshin edhe Shqipëtarët, e që këtë ushtri, most a shikonin si pushtuese, por si çlirimtare nga thundrra Osmane! Më 15 tetor ushtria serbe kishte msy, në rajonin e Vranjës, ndërsa më 18 tetor tërë 286.000 ushtarët serbë( numri total i ushtrisë ishte 318.000 ushtar dhe 450 topa) ishin në sulm në drejtimin Nish-Manastir-Elbasan, Nish-Manastir-Selanik, Kurshumli-Prizren-Durrës, Rashkë-Mitrovicë-Pejë dhe Javor-Prijepole. Si ushtria serbe, ashtu edhe ajo Malazeze kishin sulmu vetëm Trojet Shqipëtare, ndërsa edhe një pjesë e ushtrisë greke kishte sulmu Trojet jugore Shqipëtare!
Më 14-16 tetor në Grykën e Merdarit u zhvilluan luftimet, më 20 tetor u sulmu Prishtina, më 23 tetor Mitrovica dhe Vushtria!
Në Zonën e Karadakut, Idriz Seferi, prijës tashmë i mirënjohur për udhëheqjen epike të luftës në Grykë të Kaçanikut kundër hordhive barbare Otomane, grumbulloi 6000 luftëtarë. Me këto forca i përballoi sulmet e ushtrisë së III serbe( i komanduar nga gjeneral Bozhidar Jankoviqi, me 72.800 ushtar dhe 96 topa), në drejtimin e Vranjës, nga 15 tetori deri më 22 tetor, kur u detyru të tërhiqej! Përmes luginës së Moravës, ushtria e III serbe, synonte të kalonte në luginën e Vardarit. Ndërsa më 24 tetor pushtoi Gjilanin, derisa me 23 tetor pushtuan Vushtrrinë dhe Mitrovicën.
Ushtria e III serbe, msyu në drejtim të Kumanovës, po ashtu edhe ushtria I serbe nga Kosova kaloi në Kumanovë, ku më 22-24 tetor u zhvillu beteja më e madhe, ku ushtria I serbe kishte 126.000 ushtarë, ndërsa ushtria turke kishte rreth 50.000 ushtar, mes tyre mijëra ishin Shqipëtarë, më 26 tetor u pushtu Kumanova, e që u pushtu pa luftime dhe Shkupi( ushtritë turke ishin dekompozu plotësisht tashmë)! Në këtë betejë u vra i tërë batalioni i Shqipëtarve të Gjilanit. Ndërsa shifrat e Shqipëtarve të vrarë në

këtë betejë ishin deri 10.000 veta! Me pushtimin e Shkupit njihet si fund i fazës së parë të luftës së I ballkanike. Ushtarët turq braktisnin frontin, derisa ushtarët Shqipëtar vazhdonin të luftonin kundër ushtrive të Lidhjes Ballkanike!
Edhe pse Shqipëtarët që ishin ushtar në Ushtrinë Osmane, braktisën këtë ushtri, ndërsa vazhdonin luftën. Kjo dukuri në aspektin ushtarak kuptohet qartë, mos kordinim, organizim të duhur, bëri që të pësonim edhe më shumë në jetët e ushtarve tonë, si në shërbim të Atdheut dhe të atyre që i shërbyen Perandorisë Osmane( pushtuesit të vjetër)!-shih Fig 6.
Menjëherë pas mbarimit të fazës së parë të luftës së I Ballkanike, mediet sllave madje edhe në mediet ndërkombëtare filosllave, dolën propaganda denigruese për Shqipëtarët si "fise ende të egra", "barbare, të paaftë për të formu shtet të tyre! Po këto propaganda u shoqëruan edhe me gjenocid, spastrime etnike, terror, masakra brutale.
Nga kjo periudhë historike, pra në tetor 1912, Lugina e Preshevës( Bujanovci dhe Presheva, ndërsa Medvegja që nga Kongresi i Berlinit, 1878) u pushtuan ushtarakisht nga Serbia, në kundërshtim me çdo ligj vendor. Siç do quhej sot, agresion ushtarak një veprim i tillë!-shih fig 7.
Të gjithë e dijmë, se si u shpall Pavarësia e Shqipërisë Londineze, pjesa më e madhe e territorit të saj të pushtuar tashmë nga vendet sllavo-ortodokse të Ballkanit. Në këtë ngjarje historike, sërish nuk munguan as luftëtarë e as personalitete të shquara edhe nga Lugina e Preshevës.
Lufta e dytë Ballkanike nuk kishte asnjë ndryshim okupatorësh mbi Trojet Shqipëtare, në këtë rast as mbi Luginën e Preshevës. Sepse kjo luftë kishte të bënte mes Serbisë-Greqisë dhe Bullgarisë! E cila mbaroi me Traktatin e Bukureshtit të 19 gusht 1913.
Fuqitë e mëdha duke e pa, realitetin e ndryshuar në Ballkan, kërkuan mbledhje të një Konference të re, ku u ftuan anëtarët e Lidhjes Ballkanike( Serbia, Greqia, Mali i Zi dhe Bullgaria) si dhe Perandoria Osmane, kurse Fuqitë e mëdha, përfaqësoheshin nga Britania e Madhe, Gjermania, Rusia, Austro-Hungaria dhe Italia. Konferenca filloi më 2 dhjetor 1912, trajtohej :

A) territori i pushtuar i Shqipërisë Londineze nga Serbia, Mali i zi dhe Greqia
B) statusi i sanxhakut të Tregut të ri që ishte formalisht nga Kongresi i Berlinit nën protektoratin e Austro-Hungarisë, si dhe
C) statusin e territoreve tjera të pushtuara si Kosovës, Maqedonisë, Thrakës etj

Austro-Hungaria dhe Italia mbronin Pavarësinë e Shqipërisë Londineze, Gjermania dhe Britania e Madhe mbetën neutrale,Rusia mbështeste Serbinë dhe Malin e Zi, që të coptonin edhe Shqipërinë Londineze mes aleatëve të Lidhjes Ballkanike.
Traktati i londrës, njohu kufijt e Shqipërisë Londineze, ndërsa në nenin 6 Serbisë i kërkohet të ratifikoj kufirin me Bullgarin, mirëpo askund aspak nuk trajtohet kufiri mes Serbisë dhe Okupatorit Otoman, që ishte vendosur në Kongresin e Berlinit( 1878), ku vetëm Medvegja ishte e pushtuar nga Serbia. Ndërsa në këtë Konferencë, Serbia, pos që pushtoi Luginën e Preshevës, ajo u zgjeru territorialisht deri duke pushtu edhe territoret e Shqipërisë Londineze-shih fig 6 dhe 7.
Periudha historike, e fatkeqësisë Kombëtare Shqipëtare, e në këtë rast edhe për Luginën e Preshevës, më konkretisht për Medvegjën, sanxhakun e Nishit, Vranjën, Leskocin etj ishte Kongresi i Berlinit i qershorit 1878, kurse për Preshevën, Bujanocin, por edhe për

territorin e sotëm të Republikës së Kosovës, Republikës  së Shqipërisë Londineze, Iliridës( dhe Maqedonisë si tërsi) etj, ishte lufta e I Ballkanike, më sakt muaji tetor 1912.

Më:21 tetor 2016

Bashkëshkruar  nga:



1.Skender Jashari- Master në  drejtësi dhe shkollim joformal ushtark




2.Bardhyl Jashari - student në  Fakultetin juridik




**Figure 1: Harta e Bullgarisë së Madhe sipas  Traktatit të Shën Stefanit.**




**Figure 2Harta e Serbisë, sipas Traktatit të Shën  Stefanit.**




**Figure 3Kujift sipas Traktatit tw Berlinit.**




**Figure 4 Harta gjeografike e Gadishullit Ballkanik përpara shpërthimit të Luftës së I Ballkanike.**




**Figure 5. Drejtimet e sulmit të Forcave të Aleancës Ballkanike, në luftën e I Ballkanike.**




**Figure 6. Territori i Trojeve Shqipëtare i pushtuar në Luftën e I Ballkanike.**




**Figure 7.Harta që tregon modifikimin e territoreve si pasojë e Luftës së I Ballkanike.**